# T'ua mësojmë fëmijëve Teuhidin

Bismilahi Rrahmani Rrahim

**Parathënie**

I gjithë falënderimi i qoftë vetëm Allahut, Zotit të botëve, salavatet dhe selamet tona qofshin mbi Muhammedin (sal'Allahu alejhi ue selem) familjen e tij shokët e tij dhe mbi të gjithë ata që e ndjekin rrugën e tij.
Kjo është një broshurë e dobishme që obligohet çdo njeri t'ia mësojë fëmijëve të tyre para mësimit të Kur'anit në mënyrë që njeriu të bëhet njësues i Allahut në natyrshmërinë e pastër Islame duke besuar në atë mënyre që ka thirrur Kur'ani dhe Suneti.
E kam përgatitur këtë broshurë në formë të " **Pyetjeve dhe Përgjigjeve** " që të jetë më e kuptueshme për lexuesin.

E lusim Allahun e Lartësuar që të na bën dobi në këtë botë dhe botën tjetër.

**T'ua mësojmë fëmijëve Teuhidin**

1. **Pyetja:** Nëse të thuhet ty: Kush është Zoty yt ?

**Përgjigjja:** Thuaj: Zoti im është Allahu i Lartësuar.

2.**Pyetja:** Çfarë kuptimi ka Rabb (Zot) ?

**Përgjigjja:**Thuaj: Sunduesi i adhuruar dhe i vetëm... Allahu... Ai për të cilin çdo krijesë ka nevojë për Të dhe Ai i cili e meriton adhurimin nga të gjitha kijesat.

3.**Pyetja:** Nëse të thuhet ty: Si e njohe Zotin Tënd ?

**Pergjigjja:** Thuaj: E kam njohur Atë me argumentet dhe krijim e Tij.

-Prej argumenteve të Tij janë : Nata dhe dita, dielli dhe hëna.
-Kurse prej krijimit të Tij janë: Shtatë qiejt dhe toka dhe çdo gjë që gjendet në to.

Argument për këtë është fjala e Allahut: “ **Vërtet, Zoti juaj, All-llahu, është Ai që krijoi qiejt dhe tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndroi mbi Arshin, Ai e mbulon ditën me natën, që me të shpejtë e kërkon atë (mbulimin e dritës së ditës), edhe dielli, edhe hëna e edhe yjet i janë nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është All-llahu, Zoti i botëve. ( A’raf:54)**

4.**Pyetja:** Nëse të thuhet ty për çfarë arsye je i krijuar ?

**Pergjigjja:** Thuaj: Jam krijuar për ti bërë ibadet (adhurim) vetëm Allahut i Cili nuk ka shok, ti nënshtrohem Atij në atë çfarë ka urdhëruar dhe të largohemi nga ajo që na ka ndaluar, sikurse ka thënë Allahu i Lartësuar:

**Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë.**
( Dharijat,56)
gjithashtu Allahu ka thënë në suren El-Maide në ajetin 72: **Sepse ai që i pëshkruan Zotit shok, Allahu ia ka ndaluar ( ia ka bërë haram) atij xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës.**

**Shirku** është:

Ti bësh Allahut shok në adhurim, tu lutesh dikujt tjetër përveç Allahut, të shpresosh në dikë tjetër përveç Allahut apo ti frikësohesh dikujt tjetër përveç Allahut, ti mbështetësh dikujt tjetër përveç Allahut apo shkon tek dikush tjetër për ti kërkuar diçka që s’ka mundësi të ta jap përveç Allahut dhe shumë tjera prej llojeve të ibadetit.
Sepse fjala Ibadet është emër gjithë përfshirës prej të gjitha atyre që Allahu i donë dhe është i kënaqur prej fjalëve dhe veprave të brendshme apo të jashtme.

Prej tyre është duaja-lutja, për këtë Allahu ka thënë: **“ Dhe (mua më shpallet) se vërtetë xhamitë janë veçantë për ta adhuruar All-llahun, e mos i adhuroni në to askënd tjetër me Allahun!** (El Xhin,18) dhe argument se lutja e dikujt tjetër përveç Allahut është kufër (mohim) është fjala e Allahut: **E kush lut me Allahun edhe ndonjë zot tjetër, për të cilin nuk ka kurrfarë fakti, përgjegjësia e tij është para Zotit të vet, e mohuesit nuk do të shpëtojnë** (Muminun, 117) kjo për arsye se duaja është prej llojeve më të mëdha të ibadeteve sikurse ka thënë Allahu: **Zoti juaj ka thënë:” Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnè të nënçmuar në xhehennem”.** (Gafir,60).
Transmetohet në Sunene nga Enesi merfuan: *“Duaja është thelbi i adhurimit”.*
Gjëja e parë që Allahu ua ka bërë obligim robërve është mohimi i tagutit dhe besimi në Allahun. Për këtë Allahu thotë:**” Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t’u thonë:’’Adhuroni vetëm Allahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!”** (Nahl,36)

Kurse kuptimi i fjalës **“Tagut”** është: Çdo gjë që adhurohet pëveç Allahut.

**Tagut** konsiderohet shejtani, falltarët, astrologët, ata të cilët nuk gjykojnë më ligjin e Allahut dhe çdo i pasuar dhe i nënshtruar në mënyrë jo të drejt. Ka thënë dijetari i madh Ibn Kajimi (rahimehullah): **Tagut** është : Ajo që robi e kalon kufirin, qoftë ai i **adhuruar** apo i **pasuar** apo i **nënshtruar**.

5.**Pyetje:**Nëse të thuhet ty: Cila është feja yte ?

**Pergjigjja:** Thuaj: Feja ime është Islami.

Ndërsa kuptimi i Islamit është: Dorëzimi për Allahun me Teuhid dhe nënshtrueshmëri me bindje të plotë, miqësimi i muslimanëve dhe armiqësimi i idhujtarëve. Allahu i Lartësuar thote: **Feja e pranueshme tek Allahu është Islami.** (Ali Imran, 19) Dhe gjithashtu thotë: **E kush kërkon**

**fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit. (Ali Imran,85).** Eshtë vërtetuar nga i Derguari - salallahu alejhi ve selem - ka thënë: Islami është të dëshmosh se vetëm Allahu e mëriton adhurimin dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Allahut, ta falësh Namazin, ta japësh Zekatin, ta Agjërosh Ramazanin dhe të kryesh Haxhin nëse ke mundësi . Kursë kuptimi i fjales La ilahe il-Allah është: Nuk ka të adhuruar tjetër që e mëriton adhurimin përveç Allahut ..ashtu siç ka thënë Allahu i Lartësuar:

**(Perkujto, o i dërguar) Kur Ibrahimi babait të vet dhe popullit të tij i tha: Une jam larguar prej asaj që adhuroni ju , përveç Atij që me krijoi, dhe që Ai do të më drejtojë !" Dhe ai (Ibrahimi) e la të përjetshme atë fjalë (besimin në një Zot) ndër pasardhëesit e vet, me shpresë që ata të kthehen prej rrugës se gabuar në rrugën e drejtë.** (Zuhruf, 26-27-28)

**Kurse argument për Namazin dhe Zekatin është fjala e Allahut: E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin Allahun me një adhurim të sinqertë ndaj tij, që të largohën prej çdo besimi te kotë, ta falin namazin, të japin zekatin, se ajo është feja e drejtë.** (Bejjine, 5)

Pra kështu Allahu e filloj këtë ajet me Teuhid dhe me distancim nga shirku:

Gjëja më e madhe që Allahu ka urdhëruar me të është Teuhidi dhe gjëja më e madhe që Allahu ka ndaluar nga ajo është Shirku, gjithashtu urdhëroj me falje të Namazit dhe dhënien e Zekatit dhe kjo është madhështia e kësaj feje dhe çdo gjë qe vjen pas saj prej dispozitave teë sheriatit janë pasuesë të kësaj . Kursë argument për agjërimin e Ramazanit është fjala e Allahut: **O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit që në të filloj të shpallet Kur'ani , që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. All-llahu**

**me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, ta madhëroni All-llahun për atë se u udhëzoi dhe që të falënderoni.** (Bekare 183,185). Kurse argument se Haxhi është obligim kemi fjalën e Allahut : **Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në te, ai është i sigurt. Për hir të All-llahut, vizita e shtëpisë (Qabes) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton); All-llahu nuk është i nevojshëm për (ibadetin që e bëjnë) njerëzit.** (Ali Imran, 97) .

**Kurse: Bazat e imanit (besimit) janë gjashtë:**

Të besosh në Allahun , melaiket, librat, Pejgamberët, diten e fundit dhe kaderin (caktimin dhe vendimin e Allahut). Argument është ajo që ka ardhur në Sahih nga hadithi i Omer ibn Hatabit -radijAllahu anhu-.

6.**Pyetja:** Nëse të thuhet ty: Kush është Pejgamberi yt ?

**Përgjigjja:**Thuaj: Pejgamberi im është Muhammedi i biri i Abdullahut i biri i Abdul Mutalibit i biri i Hashimit i biri i Abdul Menafit.

E zgjodhi Allahu i Lartësuar nga fisi kurejsh që ishin pasardhës nga rrënja e Ismailit (alejhi selam) e dërgoi Allahu atë tek të gjithë njerëzit dhe xhinët dhe ia zbriti atij librin dhe urtësinë që ti thirr njerëzit në adhurimin e pastër se vetëm Allahu meriton adhurimin dhe lënia e atyre që i adhuronin përveç Allahut prej: Idhujve, gurëve, pemëve, Pejgamberëve, njerëzve të mirë, melaqeve etj..

I Dërguari (alejhi selam) i thirri njerëzit që të largoheshin nga shirku dhe i luftoj ata në lënien e këtij adhurimi dhe ti kthehen vetëm Allahut me një adhurim të sinqertë ashtu siç ka thënë Allahu: **Thuaj:" Unë e adhuroj vetëm Zotin tim dhe Atij nuk i bëj asnjë shok!** (Xhin,20)

Gjithashtu ka thënë Allahu i Lartësuar: **Thuaj “Vetëm Allahun e adhuroj, sinqerisht ndaj Tij e bëj adhurimin tim.** (Zumer,14)

Gjithashtu ka thënë Allahu i Lartësuar: **Ata të cilëve Ne u dhamë shpallje, gëzohen me atë që t'u shpall ty, e ka prej grupacioneve (të besimeve të ndryshme) që mohojnë një pjesë të tij (të Kur'anit). Thuaj: "Unë jam urdhëruar që ta adhuroj vetëm All-llahun, e mos t'i bëj shok Atij. Unë vetëm tek Ai thërras (njerëzit) dhe vetëm tek Ai është kthimi im!** (Rrad,36)

Gjithashtu ka thënë Allahu i Lartësuar: **Thuaj: "O ju injorantë, a mos më thirrni të adhuroj tjetër, në vend të All-llahut?"**

**"Pasha All-llahun, ty të është shpallur, e edhe atyre para teje: "Nëse i bën shok (All-llahut), veprat tua janë të asgjësuara dhe ti do të jeshë prej të humburve.**

**"Prandaj, vetëm All-llahun adhuroje dhe bëhu mirënjohës!"** (Zumer 64,65,66)

Prej bazave të Imanit që të shpëtojnë prej kufrit është besimi në ditën e ringjalljes, tubimit, shpërblimit, llogaris, xhennetit, xhehenemit se të gjitha këto jan hakk.

Thotë Allahu i Lartësuar: **"Prandaj, vetëm All-llahun adhuroje dhe bëhu mirënjohës!"**(Taha,55)

Gjithashtu Allahu thotë: **E nëse ti (Muhammed) çuditesh (përse të përgënjeshtrojnë), është edhe më e çuditshme thënia e tyre: "A do të kemi krijim të ri pasi të jemi bërë dhé?" Këta janë ata që mohuan Zotin e tyre, ata do të ndëshkohen me pranga në qafë. Pra, këta janë banues të zjarrit ku do të qëndrojnë përgjithmonë.** (Rrad,5)

Në këtë ajet argumenti është se ai i cili e mohon ringjalljen ka bërë kufër të madh që e nxjerr nga feja e Allahut dhe personi i tillë do të jetë në zjarr të xhehnemit përgjithmonë. Allahu na ruajt prej kufrit dhe veprave të tij.Këto ajete e sqarojnë atë me të cilën ka ardhur Muhamedi alejhi selam se adhurimi është vetëm për Allahun subhanehu ve teala dhe largimin nga adhurimi i dkujt tjetër pos Allahut. Kjo është feja e Allahut në të cilën Muhamedi (alejhi selam) i thirri njerëzit dhe i luftoj ata ashtu siç tregon Allahu i Lartësuar: **Luftoni ata derisa të mos mbetet idhujtari (besimi i kotë), e i tërë adhurimi të bëhet vetëm për All-llahun. Po nëse ata ndalen (i japin fund mosbesimit), All-llahu është mbikëqyrës për atë që veprojnë.** (Enfal,39)

Allahu e dërgoi atë kur i mbushi 40 vite dhe Ai i thirri njerëzit në adhurimin e vetëm ndaj Allahut dhe lënien e çdo ibadeti tjetër përveç Allahut gjatë 10 viteve, pastaj u ngrit në qiell dhe iu bënë obligime 5 kohët e namazit pa ndërmjetësues ndërmjet tij dhe Allahut të Lartësuar, pastaj u obligua me hoxhret shpërngulje për në Medine, u urdhërua me Xhihad dhe luftoj me një Xhihad të vërtet afër 10 vite derisa njerëzit filluan të hynë në fenë e Allahut grupe-grupe, pasi që i mbushi 63 vite u plotësua feja e Allahut dhe ua transmetoi shpalljen dhe urdherat e Allahut të Lartësuar. I pari nga të Dërguarit ishte Nuhi (alejhi selam) kurse i fundit prej tyre ishte Muhammedi (alejhi selam).

Allahu i Lartësuar thotë:**Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij** (Nisa ,163)

Gjithashtu Allahu i Lartësuar thotë:**Muhamedi nuk është tjetër vetëm se i dërguar.** (Ali imran, 144)

Gjithashtu Allahu thotë: **Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj por ai ishte i dërguari i All-llahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e All-llahu është i dijshëm për çdo send.** (Ahzab,40)

Më i dalluari nga të Dërguarit ishte i Dërguari jonë Muhammedi (sal'Allahu alejhi ue selem) dhe njeriu më i mirë pas Pejgamberëve (alejhimu selam) ishte Ebu Bekri (radijAllahu anhu ) pastaj Omeri, Othmani, Aliu (Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë këta.

Gjeneratat më të mira ishin Sahabët, tabiinët dhe tabi tabiinët.Isa alejhi selam do të zbret prej qielli dhe do ta mbyt Dexhallin.

***Me falënderim ndaj Allahut të Lartësuar dhe me ndihmën e Tij përfundoi ky libër.***

Autor: Shejhul Islam Muhamed ibn Abdul Wehab (Allahu e mëshiroftë)
Përktheu: Hoxhë Lulzim Kabashi (Allahu e ruajtë)